# رسالة أصل دين الإسلام

# Risala "Aslu Dini-l-Islam"

Nga Sheikh al-Islam
Muhammed b. Abdul-Vehhab

me komentin nga
Sheikh Abdur-Rahman ibn Hasan

لا إله إلا الله




www.Thirrja-në-Teuhid.com

# Risala "Aslu Dini-l-Islam"

**Nga Sheikh al-Islam Muhammed b. Abdul-Vehhab (Allahu e mëshiroftë)**

Ka thënë Sheikh Muhammed (rahimehullah):

أَصلُ دِينِ الإِسلاَمِ وَقَاعِدَتُهُ أَمْرَان

Themeli i Dinit Islam (Aslu Dini-l-Islam) dhe shtyllën e tij e përbëjnë dy gjëra:

١– الأَمْرُ بِعِبَادَةِ اللهِ وَحْدَهُ لاَ شَرِيكَ لَهُ , وَالتَحْرِيضُ عَلىَ ذَلِكَ، وَالموَالاَةُ فِيهِ ، وَتَكْفِيرُ مَن تَرَكَهُ

<u>*E para:*</u> Urdhëresa në ibadetullah të vetmin që nuk ka rival, nxitja në këtë, miqësimi (el-muvalah) përshkak të këtij themeli dhe tekfiri mbi atë që largohet nga kjo.

٢– اَلإِنْذَارُعَنِ الشِرْكِ فِي عِبَادَةِ اللهِ ، وَالتَغْلِيظُ فِي ذَلِكَ، وَالمعَادَاةُ فِيهِ، وَتَكْفِيرُ مَنْ فَعَلَهُ

<u>*E dyta:*</u> Tërheqja e vërejtjes nga shirku në ibadetullah, ashpërsia, armiqësimi, kundërshtimi, (el-muadah) për shkak të saj dhe tekfiri mbi atë që e vepron këtë.

وَالمخَالِفُونَ فِي ذَلِكَ أَنْوَاعُ : فَأَشَدَّهُم مُخَالِفَة

Ata që i kundërvihen kësaj janë shumica, por kundërshtarët më të rreptë janë këta:

١ – مَنْ خَالَفَ فِي الجَمِيعِ

1.) Ata që i kundërvihen në të githa.

وَمِنَ النَّاسِ مَنْ عَبَدَ اللهَ وَحْدَهُ، وَلمَ يُنْكِرُ الشِرْكَ، وَلمَ يُعَادِ أَهْلَهُ

2.) Ka nga ata që i bëjnë ibadet vetëm Allahut, por nuk e kanë mohuar shirkun dhe nuk i kanë urrejtur (adavet) ata që e veprojnë atë (mushrikët).

وَمِنْهُم مَنْ عَادَاهُم، وَلمَ يُكَفِّرْهُم

3.) Këtu hynë edhe ata që u kundërvihen, por nuk i bëjnë tekfir (mushrikët).

وَمِنْهُم مَنْ لمَ يُحِبُّ التَوْحِيدَ، وَلمَ يُبْغِضَهُ

4.) Prej tyre janë edhe ata që nuk e duan Teuhidin, por edhe nuk e urrejnë.

وَمِنْهُم مَنْ كَفَرَهُم ، وَزَعَمَ أَنَهُ مَسَبَّةَ لِلصَّالِحِين

5.) Ka prej tyre që i kanë bërë tekfir (muvehhidët), përshkak të nënçmimit të njerëzve të tyre të mirë.

وَمِنْهُم مَنْ لَمَ يُبْغِضُ الشِرْكُ، وَلَمَ يُحِبُّهُ

6.) Prej tyre janë ata që nuk e urrejnë shirkun dhe nuk e duan.

وَمِنْهُم مَنْ لَمَ يَعرِفُ الشِرْكَ، وَلَمَ يُنْكِرْهُ

7.) Prej tyre janë edhe ata që nuk e kanë kuptuar shirkun dhe nuk e kanë mohuar.

وَمِنْهُم مَنْ لَمَ يَعرِفُ التَوْحِيدَ، وَلَمَ يَنْكِرْهُ

8.) Në këtë hynë edhe ata që nuk e kanë kuptuar Teuhidin dhe nuk e kanë mohuar.

وَمِنْهُم – وَهُوَ أَشَدُّ الأَنوَاعِ خَطَرَاً – مَنْ عَمِلَ بِالتَوْحِيدِ، لَكِنَّ لَمَ يَعْرِفُ قَدْرَهُ، وَلَمَ يُبْغِضُ مَنْ تَرَكَهُ، وَلَمَ يُكَفِّرهُم

9.) Këtu bëjnë pjesë - dhe ata janë më të rrezikshmit prej të gjitha llojeve - ata që praktikojnë Teuhidin, por nuk e kanë kuptuar rëndësinë (domethënien) e vërtetë dhe dobinë e Teuhidit dhe nuk i urrejnë ata që e kanë lënë atë edhe nuk i bëjnë tekfir ata (mushrikët)...

وَمِنْهُم مَنْ تَرَكَ الشِرْكَ، وَكَرِهَهُ، وَلَمَ يَعْرِفُ قَدْرَهُ، وَلَمَ يُعَادِ أَهْلَهُ، وَلَمَ يُكَفِّرْهُم

10.) Prej tyre janë ata që e kanë lënë shirkun dhe e kanë urrejtur, mirëpo nuk e kanë kuptuar realitetin e dëmit të tij (rrezikun e shirkut) dhe as që u kundërvihen atyre që e veprojnë atë dhe nuk i shpallin kafira ata (mushrikët).

Me këtë përfundon risala (shkrimi) nga Muhammed b. Abdul-Vehhab (Allahu e mëshiroftë).[1]

[1] Ed-Durer Es-Sennijeh , V. 2/22 & Mexhmuatu Teuhid, Aslu Dini-l-Islam.

# Komentimi i risalës

*Nga Sheikh Abdur-Rahman b. Hasan b. Muhammed b. Abdul-Vehhab*
***(Allahu i mëshiroftë të gjithë)***

Me emrin e Allahut, Bëmirësit, Mëshiruesit. Vetëm prej Tij ndihmë kërkojmë. Fjala e tij (Sheikh Muhammed, rahimehullah):

أَصلُ دِينِ الإِسلاَمِ وَقَاعِدَتُهُ أَمْرَان

*Themeli i Dinit Islam (Aslu Dini-l-Islam) dhe shtyllën e tij e përbëjnë dy gjëra:*

١ – الأَمْرُ بِعِبَادَةِ اللهِ وَحْدَهُ لاَ شَرِيكَ لَهُ , وَالتَحْرِيضُ عَلىَ ذَلِكَ، وَالموَالاَةُ فِيهِ ، وَتَكْفِيرُ مَن تَرَكَهُ

E para: *"Urdhëresa në ibadetullah të vetmin që nuk ka rival, nxitja në këtë, miqësimi (el-muvalah) përshkak të këtij themeli dhe tekfiri mbi atë që largohet nga kjo."*

Them (Abdur-Rahman b. Hasan): Argumente për këtë nga Kur'ani ka shumë siç janë fjalët e Allahut të Lartësuar:

قُلْ يَا أَهْلَ الْكِتَابِ تَعَالَوْا إِلَى كَلِمَةٍ سَوَاءٍ بَيْنَنَا وَبَيْنَكُمْ أَلَّا نَعْبُدَ إِلَّا اللَّهَ وَلَا نُشْرِكَ بِهِ شَيْئًا وَلَا يَتَّخِذَ بَعْضُنَا بَعْضًا أَرْبَابًا مِنْ دُونِ اللَّهِ

**"Thuaj (O Muhammed): "O ithtarë të Librave të Parë! (**jehudi e të krishterë**): Ejani te një fjalë që është e drejtë dhe e përbashkët mes nesh dhe jush: që të mos adhurojmë askënd përveç Allahut, që të mos i vëmë shokë Atij në adhurim dhe që asnjë prej nesh të mos marrë të tjerë për zot përveç Vetëm Allahut."** (Ali Imran: 64)

Allahu i Lartëmadhërishëm, e ka urdhëruar profetin ﷺ që ti thërret pasuesit e librave në domethënien e fjalës 'La ilahe il-la Allah', me të cilën i ka thirr edhe arabët dhe të tjerët.

Kurse fjala *'La ilahe il-la Allah'* e ka përkthyer si ***"...që të mos i bëjmë ibadet askujt, përveç Allahut..."***
Fjalët e tij: ***"...përveç Allahut..."*** në veti përmbajnë domethënien e "***La ilahe***" (nuk ka Zot/Ilah), që është negacioni i shehadetit (mohimi) i ibadetit dikujt tjetër përskaj Allahut.

Fjalët: ***"...përveç Allahut..."*** është ajo që merret nga formula (fjalia) e ikhlasit (sinqeritetit).

Allahu i Lartësuar e ka urdhëruar që ti thërret për t´iu kufizuar ibadetet vetëm Allahut dhe t'ia mohojmë ibadetin tjetërkujt përskaj Tij.

Ajete sikur ky ka shumë, ku në mënyrë të kjartë theksohet se ilahijeti (adhurimi) ëshë vetëm për Allahun e Lartësuar dhe kjo nuk duhet ti drejtohet dikujt tjetër përskaj Allahut, siç ka thënë i Lartëmadhërishmi:

لَا تَجْعَلْ مَعَ اللَّهِ إِلَهًا آخَرَ

"(O njeri!) **Mos përkrah me Allahun ilah** (të adhuruar, zot) **tjetër"**
(El Isra: 22)

Domethënja e fjalës *'kada'* është urdhërim (amanet) këta janë dy interpretime me kuptim të njëjtë.

Kurse fjalët e tij: ***"...që të mos adhurojmë** (të mos i bëjmë ibadet)**..."*** përmban domethënien e ***"La ilahe il-la Allah"***.

Fjalët e tij: ***"...Përveç Atij (Allahut)..."*** përmban domethënjen e ***"il-la Allah"*** (pohimin). Dhe kjo është Teuhidul-ibade është daveti (thirrja) e të gjithë të dërguarve që i kanë thirrur popujt e tyre:

**"...Adhuroni Allahun! Nuk keni Ilah** (të adhuruar, perëndi) **tjetër veç Atij."** (Al A'raf: 59)

Pra, patjetër duhet që të mohohet shirku në ibadet, të distancohet prej tij dhe nga vepruesit e tij, ashtu siç thotë i Lartëmadhërishmi për mikun e tij Ibrahimin ﷺ:

وَإِذْ قَالَ إِبْرَاهِيمُ لِأَبِيهِ وَقَوْمِهِ إِنَّنِي بَرَاءٌ مِمَّا تَعْبُدُونَ ﴿٢٦﴾ إِلَّا الَّذِي فَطَرَنِي

"(Përkujto o i dërguar) **Kur Ibrahimi babait të vetë dhe popullit të tij i tha: "Unë jam i larguar** (beraet - distancuar) **prej asaj që adhuroni ju, përveç atij që më krijoi..."** (Ez Zukhruf: 26-27)

E domosdoshme është 'beraeti' distancimi dhe largimi nga ibadeti që i drejtohet tjetërkujt përskaj Allahut. I Lartëmadhërishmi tha për të:

وَأَعْتَزِلُكُمْ وَمَا تَدْعُونَ مِنْ دُونِ اللَّهِ

**"Dhe do të largohem prej teje dhe prej atyre që ti i adhuron** (i bën ibadet, u lutesh) **në vend të Allahut..."** (Merjem: 48)

Për këtë është e domosdoshme distancimi dhe lënia e shirkut dhe vepruesit e tij ashtu siç na tregon i Lartëmadhërishmi me fjalët e Tij:

قَدْ كَانَتْ لَكُمْ أُسْوَةٌ حَسَنَةٌ فِي إِبْرَاهِيمَ وَالَّذِينَ مَعَهُ إِذْ قَالُوا لِقَوْمِهِمْ إِنَّا بُرَآءُ مِنْكُمْ وَمِمَّا تَعْبُدُونَ مِنْ دُونِ اللَّهِ كَفَرْنَا بِكُمْ وَبَدَا بَيْنَنَا وَبَيْنَكُمُ الْعَدَاوَةُ وَالْبَغْضَاءُ أَبَدًا حَتَّى تُؤْمِنُوا بِاللَّهِ وَحْدَهُ

**"Me të vërtetë që ka qenë një shembull të shkëlqyer për ju tek Ibrahimi dhe tek ata që ishin me të, kur i thanë popullit të tyre: "Vërtet që ne jemi të lirë prej jush dhe prej gjithçka që ju adhuroni në vend të Allahut; ne ju kemi hedhur poshtë ju dhe ndërmjet nesh dhe jush ka filluar armiqësi dhe urrejtje përgjithnjë, derisa të besoni në Allahun Një të Vetëm..."** (Mumtahineh: 4)

Pra, ata që janë me ta prej të dërguarve siç e cek Ibn Xheriri.

Ky ajet përfshin të gjithë atë që e ka cek Sheikhu ynë (Sheikh Muhammed, rahimehullah) prej nxitjes në Teuhid dhe kundërshtimit (mohimit) të shirkut dhe miqësimi (el-muvalah) me pasuesit e Teuhidit dhe të shpallurit kafira të atyre që veprojnë shirkun dhe mbi ata që mohojnë Teuhidin.

***Sepse ai i cili bën shirk – detyrimisht largohet nga Teuhidi (Islami), sepse këto janë dy të kundërta që nuk munden të bashkohen. Kur lajmërohet shirku – largohet Teuhidi.***

Kurse i Lartëmadhërishmi ka thënë për vepruesin e shirkut:

وَجَعَلَ لِلَّهِ أَنْدَادًا لِيُضِلَّ عَنْ سَبِيلِهِ قُلْ تَمَتَّعْ بِكُفْرِكَ قَلِيلًا إِنَّكَ مِنْ أَصْحَابِ النَّارِ

**"...dhe i vë shokë Allahut, me qëllim që të humbë të tjerë nga Udha e Tij. Thuaj: "Kënaquni e shijoni në qejfin tuaj për pak kohë; padyshim që ju jeni nga banorët e Zjarrit!"** (Ez-Zumer: 8)

Dhe për këtë i Lartëmadhërishmi i bëri kafira sepse morën *'endade'* - (shumës prej *'nidd'* - shokë) ose *'shureka'* (partnerë në ibadet.) Ajete të tilla ka shumë. Kështu që njeriu nuk mundet të jetë muvehhid (monoteist) përveç se me mohimin dhe kundërshtimin e shirkut, distancim prej tij dhe të shpallurit kafira të gjithë vepruesit e shirkut...

Pastaj ka thënë (Sheikh Muhammed, rahimehullah):

٢– اَلإِنْذَارُعَنِ الشِرْكِ فِي عِبَادَةِ اللهِ ، وَالتَغْلِيظُ فِي ذَلِكَ، وَالمعَادَاةُ فِيهِ، وَتَكْفِيرُ مَنْ فَعَلَهُ

<u>E dyta:</u> *Tërheqja e vërejtjes nga shirku në ibadetullah, ashpërsia, armiqësimi - kundërshtimi, (el-muadah) për shkak të saj dhe tekfiri mbi atë që e vepron këtë (shirkun).*

Teuhidi nuk është i plotë përveç se me këtë. Dhe kjo është Dini (feja) e të gjithë të dërguarve. Ata kanë tërhjek vërejtjen prej shirkut, siç thotë i Lartëmadhërishmi:

وَلَقَدْ بَعَثْنَا فِي كُلِّ أُمَّةٍ رَسُولًا أَنِ اعْبُدُوا اللَّهَ وَاجْتَنِبُوا الطَّاغُوتَ

**”Dhe me të vërtetë që Ne kemi dërguar te çdo Ummet** (bashkësi njerëzish, popull, komb) **të Dërguar** (duke shpallur)**: ”Adhuroni vetëm Allahun dhe shmanguni dhe i rrini larg Taghutit** (shejtanëve ose çdo gjëje tjetër që adhurohet pos Allahut)**.”** (En Nahl: 36)

Allahu i Lartëmadhërishëm tha:

وَمَا أَرْسَلْنَا مِنْ قَبْلِكَ مِنْ رَسُولٍ إِلَّا نُوحِي إِلَيْهِ أَنَّهُ لَا إِلَهَ إِلَّا أَنَا فَاعْبُدُونِ

**”Dhe Ne nuk kemi sjellë ndonjë të Dërguar para teje** (O Muhammed) **e që të mos e kemi frymëzuar Ne** (duke i thënë)**: ”La ilahe il-la Ene”** (nuk ka të adhuruar tjetër të merituar veç Meje - Allahu)**, pra më adhuroni Mua të Vetëm.”** (El Enbija: 25)

Fjalët e tija: *”...në ibadetullah...”* Ibadeti është një term gjithpërfshirës për çdo gjë që e don Allahu dhe është i kënaqur, prej fjalëve, veprave të brendshme (të zemrës) dhe të jashtme.

Fjalët e tija: *”...ashpërsia përshkak të saj (shirkut)...”* kjo ndodhet në Kur’an siç tregojnë fjalët e Lartëmadhërishmit në Kur’an dhe Sunnet:

فَفِرُّوا إِلَى اللَّهِ إِنِّي لَكُم مِّنْهُ نَذِيرٌ مُّبِينٌ
وَلَا تَجْعَلُوا مَعَ اللَّهِ إِلَٰهًا آخَرَ إِنِّي لَكُم مِّنْهُ نَذِيرٌ مُّبِينٌ

**“Ikni pra shpejt drejt Allahut (nga Ndëshkimi i Tij drejt Mëshirës së Tij - drejt Besimit të Pastër Islam në Një Zot të Vetëm). Vërtet që unë (Muhammedi a.s.) jam këshillues i qartë për ju nga Ai.**

**Dhe mos vini (e mos adhuroni) me Allahun ilah (zot e të adhuruar tjetër). Vërtet që unë (Muhammedi a.s.) jam për ju këshillues i qartë nga Ai.”**

**(Edh Dharijat - Erërat shpërndarëse: 50-51)**

Sikur të mos ishte ashpërsia (ndaj shirkut dhe mushrikëve) nga ana e të dërguarit ﷺ dhe shokët e tij, ata nuk do të përjetonin mundime dhe sprova të tmerrshme nga ana e kurejshitëve ashtu siç përshkruhet detalisht në siren (jetën/biografin) e Profetit ﷺ. Sepse ai filloi që ti nënçmon ata, fenë e tyre dhe duke ia kritikuar zotat e tyre.

Fjalët e tij (Sheikh Muhammed, rahimehullah): *”...armiqësimi (el-muadah) për shkak të tij (shirkut)...”* Ashtu siç thotë Allahu i Lartëmadhërishëm:

فَاقْتُلُوا الْمُشْرِكِينَ حَيْثُ وَجَدْتُمُوهُمْ وَخُذُوهُمْ وَاحْصُرُوهُمْ وَاقْعُدُوا لَهُمْ كُلَّ مَرْصَدٍ

**"...Atëherë i vritni mushrikinët kudo që t'i gjeni, i zini ata, i rrethoni dhe jini të përgatitur për çdo lloj të papriture..."** (Teube: 5)

Ajete për këtë ka shumë, siç janë edhe fjalët e Allahut të Lartëmadhërishëm:

وَقَاتِلُوهُمْ حَتَّى لَا تَكُونَ فِتْنَةٌ وَيَكُونَ الدِّينُ كُلُّهُ لِلَّهِ

**"Dhe luftoi ata derisa të mos ketë më Fitneh** (shirk, mosbesim, politeizëm) **dhe feja e adhurimi të jetë plotësisht vetëm për Allahun."** (El Enfal: 39)

Allahu i Lartëmadhërishëm, vepruesit e shirkut dhe kufrit i ka karakterizuar (i ka quajtur) si të tillë në shumë ajete dhe prej aty, shpallja e tyre për kafira është e domosdoshme. Kjo tërhjek në veti ***"La ilahe il-la Allah" -*** formula e ikhlasit. Dhe kështu kuptimi dhe domethënia e saj nuk do të jetë e plotë përveç se me tekfirin ndaj atij i cili Allahut i bën ortak në ibadet, ashtu si ka ardhur në hadithin sahih:

*"Kush thotë 'La ilahe il-la Allah' dhe bën kufr në çdo gjë që adhurohet përskaj Allahut - e ka të garantuar pasurin dhe jetën e tij, kurse llogaria e fundit e tij është te Allahu."*

Fjalët e tij: ***"...dhe bën kufr në çdo gjë që adhurohet përskaj Allahut..."*** është pohimi i negacionit dhe nuk do ta ketë jetën dhe pasurinë të mbrojtur përveç se me këtë.

Nëse dyshon dhe heziton - atëherë pasuria e tij dhe jeta e tij nuk janë të mbrojtur. Dhe këto gjëra e përbëjnë Teuhidin e plotë, sepse ***"La ilahe il-la Allah"***, në hadithe kushtëzohet me kushte të rënda siç është dituria (ilm), ikhlasi (sinqeriteti), sidki (drejtësia), jekini (bindja e plotë pa dyshim), kështu që njeriu nuk do të jetë muvehhid, përveç se me prezencën e të gjitha këtyre kushteve, duke e përkapur atë, dashuri ndaj saj, armiqësi përshkak të saj dhe miqësi.

Pra me të gjitha pjesët komplet ashtu siç e ka përmendur Sheikhu jonë (Muhammed b. Abdul-Vehhab) kështu ajo do të realizohet.

Pastaj tha (Sheikh Muhammed, rahimehullah):

*Ata që i kundërvihen kësaj janë shumica, por kundërshtarët më të rreptë janë këta:*

١ – مَنْ خَالَفَ فِي الجَمِيعِ

*1.) Ata që i kundërvihen në të githa.*

Pastaj e pranon shirkun dhe beson se ai është Din (fe) dhe mohon Teuhidin, duke besuar se ai është gabim (i padrejtë) ashtu sikur që shumica e njerëzve që janë në këtë gjendje.

Kurse shkaku i të gjithë kësaj është padituria (xhehli/injoranca) në njohjen e Teuhidit, ashtu siç na tregon Kitabi dhe Sunneti, si dhe tendidi - Pasimi i epsheve dhe pasimi qorrazi i paraardhësve (baballarëve dhe stërgjyshërve ose dijetarëve). Poashtu i akuzojnë pasuesit e Teuhidit se ata janë gënjeshtarë (se janë mashtrues), devijonë të vërtetën ose se e fshehin të vërtetën, shpifin (u shpifin atyre) se janë të urrejtur dhe të mallkuar, gabimtarë (të ngjajshëm me armiqët e të dërguarve).

Kurse për këtë argument janë fjalët e Lartëmadhërishmit për arsyetimet e tyre: ***"Ne i gjetëm pasardhësit tanë duke vepruar ashtu..."***

Ky lloj i njerëzve dhe ata pas tyre e kanë shkatërruar domethënien e fjalisë të ikhlasit dhe në çka tregon ajo, arsyen e ardhjes së saj dhe përmbajtjen e saj, përshkak të së cilës Allahu nuk pranon Din (fe) tjetër dhe ky është Dini-l-Islam, me të cilin Allahu dërgoi profetët dhe të dërguarit që janë pajtuar davetet (mësimet) e tyre në mes veti, ashtu siç na tregon Allahu në librat e tij.

Pastaj ka thënë (Sheikh Muhammed, rahimehullah):

٢- وَمِنَ النَّاسِ مَنْ عَبَدَ اللهَ وَحْدَهُ، وَلَمْ يُنْكِرِ الشِرْكَ، وَلَمْ يُعَادِ أَهْلَهُ

*2.) Ka nga ata që i bëjnë ibadet vetëm Allahut, por nuk e kanë mohuar shirkun dhe nuk i kanë urrejtur (adavet) ata që e veprojnë atë (mushrikët).*

Them: Është e ditur se ai i cili nuk e mohon shirkun - nuk e ka njohur Teuhidin, as që ka ardhur me të (Teuhid). Kurse ti e ke mësuar se Teuhidi nuk realizohet përveç se me negacionin - mohimin dhe kundërshtimin e shirkut dhe kufrit në taghutë, ashtu siç përmendet në ajet.

Pastaj ka thënë (Sheikh Muhammed, rahimehullah):

٣- وَمِنْهُم مَنْ عَادَاهُم، وَلَمْ يُكَفِّرْهُم

*3.) Këtu hyjnë edhe ata që u kundërvihen, por nuk i bëjnë tekfir (mushrikët).*

Edhe ky lloj (kjo kategori e njerëzve) nuk ka ardhur me atë çka kërkon fjala '**La ilahe il-la Allah**', prej mohimit (negacionit) të shirkut dhe tekfirit mbi atë që vepron shirkun, mbasi që ti shpjegohet dhe kjo është sipas ixhmasë (koncenzusit - pajtueshmërisë) dhe kjo është përmbajtja e sures *"El-ikhlas (Et-Teuhid)"* dhe *"El-Kafirun (Kul Ja ejjuhel kafirun)"* dhe nga fjalët e Tij në ajetet e sures Mumtehinah (4): *"...Ne bëmë mosbesim (kufr) mbi ju..." (Keferna bikum).*

Dhe për këtë shkak ai i cili nuk e bën tekfir atë që Kur'ani e ka shpall kafir - ju ka kundërshtuar asaj me çka kanë ardhur të dërguarit prej Teuhidit dhe asaj që Teuhidi na detyron.

Pastaj tha (Sheikh Muhammed, rahimehullah):

٤- وَمِنْهُم مَنْ لَمْ يُحِبُّ التَوْحِيدَ، وَلَمْ يُبْغِضَهُ

*4.) Prej tyre janë edhe ata që nuk e duan Teuhidin, por edhe nuk e urrejnë.*

Përgjigjja ndaj kësaj është se ai i cili nuk e don Teuhidin, nuk është muvehhid, sepse i vetmi është ky Din që Allahu është i kënaqur me të dhe robërve të tij.

Ashtu siç ka thënë i Lartëmadhërishmi:

**"... Dhe jam i kënaqur që Islamin zgjodha për ju si fe..."** (El-Maideh: 3)

Pra nëse ai do të ishte i kënaqur me atë që Allahu është i kënaqur dhe të punonte sipas saj atëherë ai do ta donte Allahun dhe fenë e tij, sepse dashuria është e domosdoshme, sepse pa dashuri, Islami nuk mundet të realizohet dhe nuk ka Islam pa dashuri të plotë ndaj Teuhidit.
Ka thënë Sheikh al-Islam Ibn Tejmijje (rahimehullah):

"Ikhlasi është dashuri ndaj Allahut dhe dëshira për fytyrën e Tij dhe kush e don Allahun do ta don edhe Dinin e Tij, nëse jo, atëherë nuk do ta don edhe Dinin e Tij. Dhe mbi dashurinë ndërtohet fjala e ''ikhlasit'' e cila është prej sharteve (kushteve) të Teuhidit.''

Pastaj ka thënë (Sheikh Muhammed, rahimehullah):

٦- وَمِنْهُم مَنْ لَمْ يُبْغِضُ الشِرْكُ، وَلَمْ يُحِبُّه

*6.) Prej tyre janë ata që nuk e urrejnë shirkun, por dhe nuk e duan.*

Them: Secili që është kështu - nuk e ka mohuar atë çka mohon "**La ilahe il-la Allah",** prej çdo gjëje të shirkut dhe kufrit, që i bëhet ibadet tjetërkujt përskaj Allahut dhe çka kërkon mohimi nga ajo. Personi në esencë nuk ka të bëjë asgjë me Islamin dhe as që e ka të garantuar jetën dhe pasurinë, ashtu si na shpjegon hadithi i lartëpërmendur.

Kurse fjalët e tij (Sheikh Muhammed, rahimehullah):

٧- وَمِنْهُم مَنْ لَمْ يَعرِفُ الشِرْكَ، وَلَمْ يُنْكِرْهُ

*7.) Prej tyre janë edhe ata që nuk e kanë kuptuar shirkun dhe nuk e kanë mohuar.*

Pra, nuk e kanë mohuar shirkun, kurse nuk do të jenë muvehhid përveç atij i cili e mohon shirkun dhe distancohet nga ai, si dhe nga vepruesi i shirkut dhe derisa të bën tekfir (ti shpallë mosbesimtarë – mushrik) ata.

Kurse me padituri (xhehël dhe injoranc) ndaj shirkut nuk do të realizohet asgjë prej asaj në çka na udhëzon "La ilahe il-la Allah". Dhe ai i cili nuk e realizon domethënien dhe përmbajtjen e këtyre fjalëve "La ilahe il-la Allah", nuk ka asgjë me Islamin sepse nuk ka ardhur me atë fjalë dhe me përmbajtjen e saj me Ilm (dituri), jekin (bindje), ikhlas (sinqeritet), mehabe (dashuri), kabul (pranim) dhe inkijad (nënshtrim).

Dhe ky lloj pra nuk ka në veti asgjë nga kjo, edhe pse deklarojnë **"La ilahe il-la Allah."** Pra ata nuk kanë njohur atë në çka udhëzon dhe përmbledh kjo fjali.

Pastaj ka thënë (Sheikh Muhammed, rahimehullah):

٨- وَمِنْهُم مَنْ لَمْ يَعرِفُ التَوْحِيدَ، وَلَمْ يَنْكِرْهُ

*8.) Në këtë hyjnë edhe ata që nuk e kanë kuptuar Teuhidin dhe nuk e kanë mohuar.*

Për këtë them: Ky është i njëjtë me të mëparshmin, nuk i ka dhënë rëndësi Dinit për të cilin janë krijuar dhe për të cilin Allahu dërgoi profetët e Tij. Dhe kjo është gjendja për të cilët Allahu ka thënë:

إِنْ هُمْ إِلَّا كَالْأَنْعَامِ بَلْ هُمْ أَضَلُّ سَبِيلًا

**"... Ata janë veçse si bagëti; - jo, ata janë edhe më tej në rrugë të gabuar, larg Udhës** (së Drejtë)**."** (El-Furkan: 44)

Kurse fjalët e tij (Sheikh Muhammed, rahimehullah):

٩- وَمِنْهُم - وَهُوَ أَشَدُّ الأَنوَاعِ خَطَرَاً — مَنْ عَمِلَ بِالتَوْحِيدِ، لَكِنَّ لَمْ يَعْرِفُ قَدْرَهُ، وَلَمْ يُبْغِضُ مَنْ تَرَكَهُ، وَلَمْ يُكَفِّرهُم

*9.) Këtu bëjnë pjesë -* ***dhe ata janë më të rrezikshmit prej të gjitha llojeve*** *- ata që praktikojnë Teuhidin, por nuk e kanë kuptuar rëndësinë (domethënien) e vërtë dhe dobinë e Teuhidit dhe nuk i urrejnë ata që e kanë lënë atë edhe nuk i bëjnë tekfir ata (mushrikët).*

Poashtu edhe fjalët e tij (Sheikh Muhammed, rahimehullah):

١٠– وَمِنْهُم مَنْ تَرَكَ الشِرْكَ، وَكَرِهَهُ، وَلَمْ يَعْرِفْ قَدْرَهُ، وَلَمْ يُعَادِ أَهْلَهُ، وَلَمْ يُكَفِّرْهُم

*10.) Prej tyre janë ata që e kanë lënë shirkun dhe e kanë urrejtur, mirëpo nuk e kanë kuptuar realitetin e dëmit të tij (rrezikun e shirkut) dhe as që u kundërvihen atyre që e veprojnë atë dhe nuk i shpallin kafira ata (mushrikët).*

Ky me gjendjen e tij është më afër atij të mësipërmit me dallim se ky nuk a ka njohur rrezikun e vërtetë të shirkut sepse nëse do ta dinte rrezikun e vërtetë të shirkut - atëherë ai do të vepronte ashtu siç na urdhëron ajeti i kjart (muhkam) Kur'anor me fjalët e halilit (Ibrahimit ﷺ):

﴿إِنَّنِي بَرَاءٌ مِّمَّا تَعْبُدُونَ ﴿٢٦﴾ إِلَّا الَّذِي فَطَرَنِي فَإِنَّهُ سَيَهْدِينِ ﴿٢٧﴾﴾

**"Me të vërtetë që unë jam i pafajshëm nga çfarë ju adhuroni, Në vend të Atij i Cili më krijoi mua dhe padyshim që Ai do të më udhëzojë mua."**
(Ez Zukhruf: 26-27)

Dhe:

قَدْ كَانَتْ لَكُمْ أُسْوَةٌ حَسَنَةٌ فِي إِبْرَاهِيمَ وَالَّذِينَ مَعَهُ إِذْ قَالُوا لِقَوْمِهِمْ إِنَّا بُرَآءُ مِنْكُمْ وَمِمَّا تَعْبُدُونَ مِنْ دُونِ اللَّهِ كَفَرْنَا بِكُمْ وَبَدَا بَيْنَنَا وَبَيْنَكُمُ الْعَدَاوَةُ وَالْبَغْضَاءُ أَبَدًا حَتَّى تُؤْمِنُوا بِاللَّهِ وَحْدَهُ

**"Me të vërtetë që ka qenë një shembull të shkëlqyer për ju tek Ibrahimi dhe tek ata që ishin me të, kur i thanë popullit të tyre: "Vërtet që ne jemi të lirë prej jush dhe prej gjithçka që ju adhuroni në vend të Allahut; ne ju kemi hedhur poshtë ju** (nuk besojmë tuajën)**dhe ndërmjet nesh dhe jush ka filluar armiqësi dhe urrejtje përgjithnjë, derisa të besoni në Allahun Një të Vetëm..."** (Mumtahineh: 4)

Poashtu patjetër është e domosdoshme ai i cili e ka njohur shirkun dhe që e ka lënë atë, që të jetë njëjtë edhe me aspektin el-vala (miqësi) dhe el-bera (armiqësi) kur është në pyetje **"abidi"** (adhuruesi) dhe **ma'budi** (i adhuruari), urrejtja e shirkut me të gjithë pasuesit e tij (ehlihi) me armiqësim ndaj tyre.

Këta dy llojet e fundit të njerëzve, janë kryesisht dominant në mes shumicës së njerëzve që i përshkruhen Islamit dhe krejt kjo ndodh te ata përshkak të paditurisë për realitetin e rrezikut të dëmit të shirkut, e që është pengesë në realizimin e fjalës të ikhlasit dhe atë që ajo fjali tërhjek me veti në kuptimin e vaxhibit të plotë me të cilin njeriu bëhet muvehhid.

Shumica janë të mashtruar dhe të paditur për thelbin e Dinit.

Pasi që e kuptove që Allahu i ka shpallë kafira pasuesit e shirkut duke i përshkruar ata në ajetet e kjarta (muhkam) siç janë fjalët e Tij:

مَا كَانَ لِلْمُشْرِكِينَ أَنْ يَعْمُرُوا مَسَاجِدَ اللَّهِ شَاهِدِينَ عَلَى أَنْفُسِهِمْ بِالْكُفْرِ

**"Nuk është për Mushrikët** (politeistët, mohuesit, mosbesuesit e Njësisë së Allahut) **të përkujdesen për Xhamitë e Allahut, duke qenë se vetë dëshmojnë për veten e tyre se janë mohues."** (Teube: 17)

Shekhul Islam (rahimehullah) ka thënë: "Pasuesit e Teuhidit dhe Sunnetit besojnë në të dërguarit, në atë që ata kanë thënë dhe u nënshtrohen në atë që ata kanë urdhëruar, mbajn në mend atë që kanë thënë dhe atë e kuptojnë, praktikojnë dhe e ruajnë fenë nga devijimet dhe ekstremizmi dhe nga drejtimet e pasuesve të batilit, edhe prej keqinterpretimeve (te´vil) të injorantëve dhe bëjnë xhihad kundra atyre që i kundërshtojnë ata, duke dashur që me këtë të afrohen te Allahu i Lartësuar, duke kërkuar shpërblimin e Tij e jo te njerëzit. Kurse të padíturit dhe ekstremistat, nuk bëjnë dallim ndërmjet asaj që u është urdhëruar dhe asaj që u është ndaluar dhe nga ajo që është përcjellë te ta (nga të dërguarit) dhe prej asaj që është përgënjeshtruar dhe as që e kanë kuptuar kuptimin dhe thelbin e asaj që ata duan dhe as që mundohen që të jenë të nënshtruar. Përkundrazi, ata janë të paditur në atë çka veprojnë, duke menduar se përfitimi personal është një ndër punët më kryesore."

Them: Këtë që e ka cek Sheikh al-Islam, është e njejtë me gjendjen e atyre dy grupeve të fundit. Dhe në fund ka mbetur meselja për të cilën flet Sheikh al-Islami b. Tejmijje dhe kjo i dedikohet për mostekfirin e individëve në veçanti, në fillim, përshkak të arsyes që ai i ka përmendur, duke marrë përsipër që të përmbahet tekfirit para se ti parashtrohet argumenti.

Ka thënë rahimehullah:

"Ne e dim detyrimisht (darura) se profeti ﷺ, askujt nuk ja ka lejuar që ti lutet dikujt me fjalë duke kërkuar ndihmë prej të vdekurve, qofshin ata prej profetëve, njerëzve të mirë, ose kujtdoqoftë prej njerëzve dhe të tjerëve.

Askujt nga ummeti nuk ja ka lejuar t'i bëhet sexhde të vdekurit, ose në drejtim të tij dhe të ngjajshme. Përkundrazi gjitha këto veprime ai rreptësisht i ka ndaluar dhe se këto janë prej shirkiateve që Allahu dhe i Dërguari ﷺ i Tij kanë bërë haram. Mirëpo, përshkak të mbizotërimit të padíturisë (xhehlit/injorancës) zbehjes dhe humbjes së shenjave të shpalljes midis tyre dhe shumicës së gjeneratave të mëvonshme, nuk duhet që të shpejtojmë që ti shpallim kafira, derisa tu skjarohet ajo me çka ka ardhur profeti ﷺ dhe me çka ata e kanë kundërshtuar atë."

Them: Ka përmendur (rahimehullah) ajo çka e ka detyruar mbi ta, veçanërisht në pikëpamje të individit, se nuk gjykohet mbi të me tekfir, përveç se mbasi ti shpjegohet dhe skjarohet. Ky është mendim i përputhur dhe nuk është aspak kundërthënës.

Sepse, ka nga dijetarët që i kan bërë tekfir përshkak të ndalimit të tyre që të bëjnë shirk në ibadet dhe nuk ka pas mundësi për mirësjellje me ta përveç në përputhje me atë se çka kanë thënë ata (çka ka mar për baz ai).

Ashtu siç i ka ndodhur edhe Sheikhut tonë Muhammed b. Abdul- Vehhab (rahimehullah) në fillim të davetit të tij. Ai, kur dëgjonte se dikush i lutej Zejd Ibnul Khattabit (radijAllahu anhu) u thoshte: ''Allahu është më i mirë se sa Zejdi'' kështu duke i ushtruar ata që ta mohojnë shirkun. Pra i ka këshilluar me fjalë të buta dhe duke qenë i kujdesshëm që të mos i largon ata nga daveti dhe të largohen nga ai. Kurse Allahu më së miri e Din.

Me këtë mbaron komenti i risales nga Sheikh Abdur-Rahman b. Hasan b. Muhammed b. Abdul-Vehhab (Allahu i mëshiroftë).

Këtu duhet skjarim për të patur kujdes dhe që të mos i ngatërrojmë kuptimet.

Mushrik është personi i cili nga injoranca (padituria) adhuron edhe dikë tjetër përskaj Allahut, sepse shejtani të keqen ja ka treguar si të mirë).

P.sh:
Personi pasi mbaron namazin, shkon te tyrbet dhe atje i lutet ndonjë Sheikhu për bereqet ose për shërim duke menduar se ai posedon mundësi të tilla, apo i bën ibadet njërit nga profetët, melekëve, hënës apo diellit etj.

**Thotë Sheikh al-Islam Muhammed b. Abdul-Vehhab (Allahu e mëshiroftë):**

"Këta mushrikë dhe të ngjashmit si ata që adhurojnë evlijatë dhe njerëzit e mirë, për ta themi se janë mushrikë, kurse Kufrin e tyre e shiqojmë (vjen) pasiqë tu parashtrohet argumenti kundër tyre." [2]

Sheikhu vepruesin e shirkut të madh e quan *'mushrik'*, para se ti parashtrohet argumenti dhe ai refuzon...

Nëse vepron dikush shirk të madh nga injoranca dhe pamundësia për ta gjetur hakkun (thirrja në Islam nuk e ka arritë), nuk duhet të shpejtojmë dhe ta quajm"*kafir i cili do të dënohet në dunja dhe akhiret"*, por atij i ipet emri *'mushrik'*, sepse ka bërë shirk të madh, ose mund të themi se është *'kafir xhahil i cili do të testohet në ditën e gjykimit'* siç ka thënë Ibnul Kajjim.

Ibnu-l-Kajjmi (Allahu e meshiroftë) thotë se ata që vdesin në shirk para ardhjes së huxhës, atyre u ipet hukmi mushrik. Ndërsa, nëse janë xhahila dhe bëjnë nga mosdija, atëherë janë *'kufar xhuhal'*.[3]

[2] Ed-Durer Es-Sennijeh , V. 12/534 dhe V. 1/522
[3] Tekfirul Muajjen, f.43, Nga Is´hak b. Abdur-Rahman alu Sheikh.

